## SHËNIM PËR BIOGRAFI

Jam lî rritur
në butësi,
i endur në vek
të stuhisë.
Ende qëndroj në të rrahur të detit.

Deri në mllef i dashurova dy atdhe.

Nëse nuk besoni,
plagët m'i shikoni:
i tërë trupi
nga gjaku i lules.

## I NGJASHËM ME VETEN

Sa përpjekje të jesh
i ngjashëm me veten

Deti fillon atje
ku humb lumi
Oqeanët bëjnë figurën
e tërë fytyrave të detrave;
jo, ku është uji i ngjashëm me vetveten
me rrënjën
e cila vazhdimisht ndërron trajtën
ngjyrën, të folurit, vetitë
ngjashëm me njeriun
sepse të jesh i ngjashëm me veten do të thotë vdekje
ose tjetërsim.

# ERDHA NGA LARGËSIA

Erdha i vogël erdha me fisin

erdha me buzëqeshje me shpresë
erdha nga largësia

erdha i shkelur, erdha i fortë
erdha si fëmijë, erdha si vëlla;
erdha në këmbë, erdha nga deti
erdha nga Juga, erdha me fat.

Erdha në mes jush vëllezër të mi.
Tash i thinjur, tash i plakur
tashmë i lodhur, ndoshta nga deti
tash ju pyes: pse heshtja?
tash pyes: pse s'ëndërroj
vëllezër të mi?

Gjithashtu vëllezër, më pak jemi
me shpresë të ndrydhur nën dhëmbë?
A do të shpëtojmë?
Të kthej prapa s'mundem më
të kthej në Jug, atje jem i huaj.
Erdha si fëmijë
erdha nga largësia.

## ABARISI

Abarisi
në shigjetën e artë fluturonte qiellit.
Shëronte sëmundjet me fjalë të thjeshta.

Abaris
me emrin tënd të ëmbël dëshiroj ta mbush
këtë gotë me qumsht dhe ta derdh sonte
prej dritares, të trilloj agimin e ta mbaj
në kroje fluturimin e pëllumbave.

Abaris
si të mundje të sendërtosh bulimin e gjinjve të vajzave
dhe t'i zhveshësh prej koke deri në thembra, oh po të kisha
fuqinë tënde, Abaris.

Do të mundja të kërkoj, Abaris
ndër dele e barinj, ndër nymfat zemërkëqia
në zemërn e jugut ose në bregun e ndonjë lumi
si të më jipej fjala jote miqësore që
gëlltit hapësirën e vetme të të mjerëve në legjendë.

Abaris,
fjalë rreze, shigjetë rrezesh, Abaris,
gëzimi im është prej atyre që natën shqetësohen
me heshtje e gurë e ti s'kthehesh,
nuk mund të kthehesh, Abaris.

Në shigjetën e artë fluturove qiellit,
shërove sëmundjet me fjalë të thjeshtë.

## MODESTIA E NJERIUT

Në vogëlsi të vet
secili njeri është një botë e tërë
Ka një botë:
të vogël po të yllëzuar.
Në erë
në muzikë, në vaje
bota që është krejt sipas masës
së njeriut.
Por, dikutj nuk i mjafton loja,
nuk i mjafton mllefi
dhe i then ushtarët
(prej plumbit ose prej floriri, njësoj,
kjo është e njëjtë)
ushtarët e të afërmit të vet, natyrisht,
dhe mandej
mendon: pse nuk linda në bar

(do të thotë si zog, si insekt ose
ku ta di unë)
mendon: pse s'linda në det
por, skifteri ka kthetra.
(ose nga deti, në det, si numfa ose peshku)
Aty janë mandej edhe peshkaqentë.
Dikush më tepër e do errësirën e natës.

Po mandej?
Asgjë: bëhet bilbil.

## NDËRMJET QIELLIT E TOKËS

Prej sa e sa shkallëve u gatua kjo jetë
gjithnjë e më solemne
gjithnjë e më e madhe
dhe
aq e shpejtuar ndër hapat e mi
Do të më duhet patjetër pak të pushoj
në vendpushimin e parë:
do të zbuloj një re në syrin e ndyrë
një këngë në kujtime,
do të vendos të mos ngrihem më nëpër ato shkallë..
Sa e sa shkallë —
zbresin prej kësaj jete aq të lartë.
Lart është zbraztësia
poshtë errësia.
Unë mbahem për renë time,
që të mund të flej,
të flej.

## BABAI IM

Me bukë të zezë e me qepë është ushqyer.
Oh, babai im i pat krahët e fortë,
qiellin me vete e bartnin.
Babai dikur, sot të tillë nuk ka më,
hapat e tij agun e zgjonin nga heshtja,
natën jehonin mallkime e lutje.
Në tepe të kokës, pa flokë zogjtë ndaleshin.
Kohë pas kohe,
si shën Franja —
hidhte trohat e bukës dhe fjalët në ajër:
babai im nuk ish i shenjtë.

## VËLLAIT TIM TË LARGËT

Fëmijë pas fëmijësh
vëlla, rritet shtëpia jote, frîhet
nga zërat. Çapkënëve këmbëzbathur
u vjen era mendër. E ti, me ata,
zbret në ndajnatë i lodhur por fill
duke mbarsur shtëpinë e shumëzohesh
për pas vdekjes. Nëna jonë
thoshte: „të bekuar" dhe fëmijët shkonin
secili me erën e vet.
E vetmja ajo ishte që priste dhe mbeti
fillikat para vdekjes, duke numëruar
ende „fëmijë të bekuar". Ti
u ktheve në këtë shtëpi (të tjerët
të shpërndarë ende e fëmijë pas fëmije
rindërton emrat tanë e pip
shkel në jetë, duke shkuar ballë
perëndimi të pashprehshëm.

## KALLËZMBLEDHËSET E ISTRISË

Me shekuj gjarpëron mbi këtë tokë
një mundim: në nejet e ullinjve,
në plisat që skuqen
në përqafimin shterp të gurit
nën thembrën që lëvron e nën gjumin
veror të ballit. Është toka e hidhur
nga njerëzit dhe buajt, nën një qiell të lakuar
mbi gjumin e amshuar të varreve.
Këtu drunjtë kanë moshë,
shtëpitë, ndoshta shekuj,
por njeriu përtrihet me durim
shumëzohet dhe mijëzohet.

Unë këtu ndërmjet shkrepit e detit.
Deti hapet i tërë dhe posa pret
një frymë të lehtë.

Ja, atje ai ishull e tri pisha...
Unë ndiej se
prej këtu deri atje jam
tërë një vel i fryrë.
Dhe ëndërroj një det e dhera të tjerë...

# FSHATARËT NË TREG

Fshatarët rrinë tash në treg
me fytyra të ashpra e të shenjta në ajrin e mbrëmjes
dhe flasin mbi gurin, mbi të vjelat
duke heshtur ëndrrat.

Babai ka kohë që s'është mes tyre
në tokë është kthyer
që t'i lodhë të gjitha lodhjet.

Fshatarët ende qëndrojnë në treg
flasin mbi të mbjellat, mbi shirat,
si të mos duhej të vdesin kurrë.
Kur të arrijë vdekja do të jenë të stërlodhur
e as që do ta ndjejnë.

Unë që rroj larg dhe nuk kam farë
veç ëndrra e fjalë,
shoh gjithnjë fshatarët në ajrin e mbrëmjes,
të gjallët, të vdekurit dhe të shenjtët
në zemërn e madhe të vendit tim.

## KËNGË E PUNËTORËVE

Çiltëria e borës më ndriçon e zogjtë nuk këndojnë.
Prej fytit fjala mundimshëm zgjidhet
dhe rrënjë të re lëshon.
Saas Almagell Matmark.
Kujtoj punëtorët e varrosur atje lart
bashkëvendësit e mi të fikur para se të menden
ankimin ta ngrenë, të shajnë.
Saas Almagell, Matmark, i akullti Allalinhorn:
bashkëvendësit e mi s'dinin as t'i shqiptojnë
ata emra gjermanë, ata emra akulli
në vend të huaj.
Tash në varret e tyre mordja i ka skalitur
Tash i prishin në shqiptim, duke qarë, bijat e gratë;
nënat, etërit e kumbarët.
Vetëm dhembja përsosmërisht italiane është, pa gabime.
I akullti Allalinhorn, penda Matmark
dymbëdhjetë orë punohej në ditë
at e bir, vëlla e vëlla

të gjithë bashkëvendës të mi të gjithë të vdekur tok,
në një hov ere.
Vdes pa vetëdije njeriu drejt jetës duke kaptuar
vdes punëtor i molisur, emigrant i ndalur
drejt nostalgjisë.
Ministrat telegrame patriotike dërgojnë
e vejushat s'i kuptojnë, analfabete,
të vdekurit s'i ndjejnë, të zbehtë në rahatinë e vet.
Ishin aq mikluese në qetësinë friule të kashnjetëve
në shushurimën e diellit jugor
në shkretëtirën e Apenineve
letrat e shkakrravitura të burrave e bijve
letrat e dëftuara në penë nën barka, me mund të shkruara
në arkivol kartoni, letrat serioze në djersë të përshkëllira
gramatikisht të gabueshme nën qiellin e paanë.
Dymbëdhjetë orë në ditë për një mandapostë në muaj
dhe një letër të ngrohtë — edhe një muaj, penë.
Tash janë letra nga mordja,
nga nëpunësit policorë
letra të fundme
vdekja prore ligjëron atje ku është kafshata më e fortë.

## KUJTIM NGA JUGU

Me kamxhiun e hijeve
Nata
i shtie qentë endacakë
dhe macat të dashurohen
Shoh
funde të grisura të një katundi
që u dorëzohen sharjeve
dhe dritave të verdha
në qetësinë e lodhur të natës.
Njajo që s'ke gjinj —
grua e zezë
ka fjalë magjepse
magjike
derisa para syve të të birit
kullon pikën e fundit të qumështit.
Një grua tjetër
e re
faqemollë
me një këngë të athshme
të cilën edhe demat do ta kuptojnë
qiellit
dhe tokës
i dorëzohet.
Dhe ti ke shkuar pas saj
me lotë macje, me lëbyrje sysh
dhe e miklon, kënaqesh me të:
duar,
bëhuni kthetra
këmbë,
bëhuni flutra
sy,
bëhuni natë!

## GRATË NË PRAG TË SHTËPISË

O, endacak nate
dhe rrugicash,
nuk flasin mirë për ty
puristët
ndërsa marinarët e gjithë flamujve
thonë: magjike!
Prore të gjejnë,
spiranca e dytë dhe e mbrame
pas ndonjë ndriçuesi në det
dhe para detit pasues:
prore të hapur
të ngrohtë.
Në mbarim të lundrimit,
në fund të ditës
në fund të jetës,
po më mirë kështu
se sa në fund të detit.

## UJI QESH E RRJEDH

*„Viktimat i hudhin në lumë*
*dhe lumi është skuqur nga gjaku..."*

*(NGA DITARI, 1943)*

Ende rrjedhin lumenjtë të pafrenuar:
mbi kraharorët e tyre të argjendtë
vdekjen kanë përkundur.
Ndoshta e njëjta dorë që këputi lulen
të fitojë puthjen
këtu në pushkë u dridh.

Buzëqeshin ende lumenjtë dhe duart i shtrijnë,
ujërat me shkumë, të freskët, të amshuar
që dashuri përshpërisin.

Ndoshta i njëjti shikim që këtu u dridh
në sytë e vashës
ishte gur mërie para vrasësit.

E uji i lumit rrjedh,
e pamatur është koha e tij;
dhe bart shenjin e dashurisë sime.

Pasqyrohet në të fytyra ime tkurret
në maska qesharake.

e uji i argjentë rrjedh
me qindra sy vdekjeje
me qindra sy paqeje.

Rrjedhin lumenjtë e shkojnë
dashuria e vdekja në kurorëzim.

## VETVETEN E DËNOJMË

Vetveten e dënojmë
duke jetuar ditët tona në rrethin e agimeve
dhe të muzgjeve: jemi të ngjashëm
me tymin e cigares
në buzët e pijanecëve.

Do të vijë dita e lakmisë
dhe të gjithë ne të blertë
do të na përbijnë
të njëjtat vemza në të njëjtin kopsht.

Dhe dikur e kam
jemi të zbuluar,
secili e ka në vete krimbin
çfarë e meriton.

## KJO S'ËSHTË DHEMBJE

Qe me mund u bëmë pjesë e një populli,
të kaluarën e admirojmë që ta kemi mëri të tashmen
s'është mirë dhe s'shërben për asgjë.
Unë midis jush jam ashtu i dëmtuar,
pse të më doni në mëri duke më shumëzuar?
Po jua përsëris, s'shërben për asgjë.

Në Turqi më thonë ti s'je turk,
në Laponi më thonë nuk të njohim;
dhe të gjithë këta atdhera të rreptë
më qndrojnë mbi shpinë rahatshëm.

A mos është uji burim i çdo dashurie
që atdhera s'njeh? Edhe këmbanët,
edhe dielli, edhe ajri, edhe zjarri,
e të mos flasim për bar?

Por kjo s'është porosi,
e aq më pak dhembje —
është vetëm përrallë
që jeton në mua prej se bota është krijuar.

## TË SHKRUAJ QË TË SHOH TË KALTËR

Lino, vëllai im flokëkaltër
më fal, që ende të përmend
herë-herë kam nevojë për vdekjen tënde
që veten ta ndiej gjallë në familjen njerëzore
e të mbahem me fjalë të heshtur.

S'di a t'i pikturoj me gjak
a me ar flokët e tua,
e vërteta më thotë:
vetëm mungesa e zbrazët ma kthen buzëqeshjen
e mungesa jote e vërtetuar
më bën të jetoj pa hamendje.

Një pjesë imja lindi prej teje
në një shtator të çmendur
Ata që lexojnë ndoshta s'më kuptojnë
por s'shkruaj për të tjerët
në këtë natë të qetë — në dhomë të katit të tretë
Shkruaj të të shoh të kaltër
e më të ri se unë
që kisha vetëm gjysmën e viteve të tu.

## Ç'DO TË THOSHE BABA

Ç'do të thoshe baba po t'i lëxoje
këto vargje në të cilat kritikët
dërmojnë që të gjejnë në to
shenjë fajësimi
që s'di të vuajë
Ti do të thoshe: do të kishe bërë më mirë
po ta keshe marrë shatin e të kishe
mbjellë grurë se sa fjalë
Ç'do të thoshte baba, bujk
i mbuluar një metër nën dhé
Ti s'do të thoshe asgjë: era do të ledhatonte
lulet nëpër kopshtie
e unë, në shtëpinë tënde të braktisur
do të dëshiroja t'i kthehem bukës, asaj toke
të cilën me djersë e plehërove
tokës së etjes sate.

## KËNGË GATI NOSTALGJIKE

Kam menduar të mbetem atje ku toka
ku toka ende me zërin tim jehon:
Tash do të bëja grevë me fshatarët e mi
pa tokë e pa lotë
E kam mundur të shkoj në vise veriore
me sy të ndezur
e zemër të sëmurë
me tren o nëpër det.

Me besim fshatari jam nisur kah Lindja
Jo; tash s'është e rëndësishme ç'është bërë
ç'vendosa, si
u rrita si eca
sepse kam mundur të mbes
përherë i pafuqishëm
përherë i vogël
ngapak i çmendur
nën tokën e tokës sime
nën qiellin e detit tim —
përherë gabim ashtu si jam.
Kjo s'është nostalgji po mund të jetë

## AS NË KRYE AS NË FUND

Bart dhe shpiej
flamuj të rëndë —
atdhe tjetër s'kërkoj,
s'ëndërroj diell më të mirë,
s'jam në krye të të uriturve
as në fund të të zbathurve
megjithatë eci eci
duke bartur flamuj të rëndë
të një shpëtimi

As të kuq as të zez
të panamë, të panevojshëm madje —
por megjithatę flamuj.

## MEGJITHATË ECIM PËRPARA

Ja, shihet se kaq shumë kam ecur
derisa rashë i lodhur.
Tash kush do të më marrë në duar
kush do të ma thotë fjalën e urtë:
— je shëndosh dhe ec
Do ta vë të majtën në të djathtën
vetveten do ta marr për dore
vetventen do ta puth në ballë
dhe këmba-këmbës
do të eci drejt
kah frika e fundit,

## VËREJTJE

Mos u mbështet në qiell
Toka është më e fortë.

Mos u përkul në zemër
çdo gabim dënohet me jetë.

## NË KATUNDIN ISNIQ

Një nga një i zbathëm këpucët,
mikpritësit na i shtrënguan duart
kurse qielli këndonte rreth nesh,

Në livadhe sofra e shtruar
ç'të dëshirosh në të.
E rreth saj mikpritësit e mysafirët —
Nësa një plak i binte lahutës,
kujtonte të lashtat kohëra
të prekshmet kujtime —
e tingujt thyheshin në brigje.
Ish mbrëmje, e unë dija
vetëm një fjalë shqip:
Mirëdita.
Ashtu thashë e s'e vërejti kush gabimin
se për ne ajo mbrëmje
ish mëngjesi më i bukur në zemër.

*(Deçan, 1969)*

## PUSHIM NË MOZIR

Qentë na shikojnë ëndrrën kësaj nate.
Gruaja ime, natën e mirë.
Nesër do të kemi qumësht
të freskët lope dhe gusha jote
do të jetë e ngrohtë, e bardhë, gruaja ime.
Më lejo sonte me gjakun tim,
të dehem, askush s'do të dijë për këto marrëzi.
Qentë na shikojnë ëndrrën kësaj nate.
Më lidh për zemër, grua, natën e mirë.
Nesër gusha jote do të ketë
ngjyrën e pastër të yjve.

## KUJTIMI

Këtu ke qenë
edhe e pikëlluar
dhe krejt e ofruar
me argjendin e hënës në flokë
dhe e mbushur me zërin tim të qetë.
Kot të pres.
Ende vetëm drunjtë
ua thonë erërave emrin e harruar
përgjithmonë.

## A DO TË SHPËTOJË GJËKAFSHË

E kam paguar shtrenjt emrin tim, kurse koha
më rrjedh pa mëshirë
nëpër dej, ballë.
A do të shpëtojë gjëkafshë
në trupin tënd të pjekur, gruaja ime?
Sepse askush tash s'i dëgjon fjalët e bukura
e i madh është ky det
tepër buçitës
dhe shtrenjt më kushtoi emri i babait, emri im
me të cilin nënshkruhet gjaku im
balli im, kënga ime
dhe me të cilin dëshmoj trupin tënd të pjekur.
A do të shpëtojë gjëkafshë
për ne të humburit?

## DO TË MJAFTONTE AQ PAK

Ishte atje e priste.
Flen, mendova, dhe u nisa.
Një fjalë e priste,
po nuk thashë asgjë.
Themi: jetë, dashuri!
E do të mjaftonte aq pak,
një prekje miklimi,
një fjalë e butë,
një buzëqeshje jetëdhënëse,
një orë dashurie.

## NË BRIGJET E BISTRICËS

Nën këmbët e saj
kridhet Bistrica.
Uji i kthjellët këndonte,
e bukura vajzë heshtte
E ishin të mrekullueshëm
si lumi si vajza.
Ishin aq ngacmues
sa të qash:
se uji u buzëqeshte të gjithëve,
se Eva s'ishte imja.
Vajza me ëndje lëpinte akulloren,
lumi rridhte
e unë shkrihesha.

*(Deçan, 1969)*

## DASHURIA E FUNDIT

O vdekje, dashuri e fundit
kurrë,
nuk do të të caktoj takim,
kurrë s'do të të them puthje.
Nuk të njoh.
Për ty do t'i ruaj vargjet
shkëmbore
dhe ëndrrën e parë
të gjatë
deri në hënë.
O, çfarë do të jetë fytyra jote?
Nëse je dashuri
bëhu për mua më e bukur se çdo vdekje.
Gjithkund kërkova ujëra
por, për ty do të jem zjarr,
që në xhungël mbrëhet nga hijenat.
Dashuri
ti do t'i shtosh gjethet, fikun,
kurse unë
unë nuk do të vjel kurrfarë fryti tjetër.
Nuk më duhet puthja jote, jo,
më e bukura,
së paku më përkthe, vetëm këtë,
Dashuri e fundit.

## TAKIM I RASTIT

U takuam në stacionin hekurudhor të Beogradit
në mbrëmjen e vonë me shi.
Jeleku i saj pëlciste prej shëndetit dhe fill:
këmbimi i emrave, këmbimi i adresave
diç e njëmentë në sy
dhe për dashurinë s'thamë asgjë.
Pikërisht me orar të udhëtimit u nis treni
rrugës së mjegullës.
Shirley e zhduk përgjithmonë
thua se s'kish ndodhur asgjë.
Dje s'ndodhi asgjë.
Mbet vetëm kjo këngë virgjëre si Shirley
pakëz e pikëllueshme ashtu si i ka hije
natës beogradase me shi.
Këtë këngë Shirley kurrë s'do ta dijë.

## UNË NË GAZETË

E pashë kokën time të mbështjellë
në letërën e gazetës;
një vocrrak më shkyente
unë qeshesha, mbi të gjitha,
nga copa e fundit e gojës, në rubrikën
e ngjarjeve kulturale.
dhe qesh në shoqërinë e hajnave
në shtyllat me topa
qesh i radhitur me sunduesit e tokës.
Më shkyen në njëqind mijë ekzemplarë
e pastaj më hodhën në baltë
ose, ndoshta, më bënë diç edhe më të keqe.
Do të qesh me majen e syrit
edhe në fund të detit.

# MË PRET NJË DET

Më lejo të udhëtoj
më pret një det
e vetmja dhembje ende që më mundon
Natyrisht, do të shkruaj,
do të shkruaj ëndrrën e kaltër
dhe në ty ende do të rrahë
dhembja ime e butë e detit.
Më lejo të udhëtoj
më pret një det
i vetmi që ende i mban në mend fytyrat tona
që na ruan hirin.

## VETEN DËGJOJ NË FRYMËMARRJEN TËNDE

Në qetësi ku pasigurt pezullojnë trajtat e dhomës bulojnë kuqërremtë buzët e tua, o bir.

Ky është stacioni i fundit për këngë agu.

Asnjë fjalë nuk më shpëton as ngashnjimi, në këtë agim të fshehtë.

Dëgjoj veten në frymëmarrjen tënde, përmendi një emër, bir: ti je fëmija im i ëndërruar.

Por as emri yt nuk më shpëton, as buzët tua aq mëngjesore.

Do të përcjell nëpër ditë, derisa do të mundem, e mandej do të vijmë në kufi. Kufi përherë ka.

Ti flen biri im.

Mbi flokët e tu zbret heshtja ime, sa kam frikë se mos po të zgjoj. Falja këtij shpirti të blertë që të kërkon, më fal: tashmë tërhiqem.

Nuk ka vend për mua më ëndrrat tua për zogj, nuk mund të më shohësh në liqenet e tu kaltroshë. Jeto dhe jij i lumtur!

Tërhiqem maje gishtave, me agun, në sy. Dhe pa fjalë, ashtu siç erdha.

Me duar në xhepa, me sy të ndritur që më shgjetojnë si dy bukuri pranverore, ai flet i hutuar.

Është fare virgjër, Lini, biri im.

Biri im në ndalesë rrugës së yjeve të padukshëm.

Biri im që trillon botën në një currjetë.

Biri im hap krahët duke kërcyer mbi gjunjtë e mi dhe përrallat m'i zbulon. Përrallat fluturojnë mbi flatrat e dallëndysheve hapësirës së irnosur të qiellit të qetë.

Duhet tash të largohem, i them vetes, dhe ngurroj duke dëgjuar.

Babi, ti nuk më dëgjon, më qorton.
Kurse unë fryhem,
ndiej si rritem në një ëndërr,
aq e aq gëzime do të duroj,
një mundim tejet të butë, si vdekje e bukur.

## TË MBYLLËSH SYTË

Sytë e mi të picërr, e ndoshta
të lehtë në harkun e hënës dhe në plotiet
e agimeve, nuk më duhen më
në këtë botë që quhet e paanë.

Më mirë të dëgjosh hapin e fatit
të imët e të largët të atij që kalon pranë
bebëzave të shuara dhe është i tmerruar,
i mveshur me një kohë të hershme, e vetmja
që përsëritet
Nëpër të tjerët që të rinjohet.

# NË DETIN E HESHTJES

*Në detin e heshtjes në frorin e*
*Njëmijëenëntëqindegjashtëdhjetepesës*
*ra një send.*
*Vazhdon udhëtimin nëpër Hënë*

*(NGA FLETORET)*

E këtu heshtja e artë
e këtu heshtje vdekje
Vetëm të dashuruarit ende ëndërrojnë
Detin e Hënës.

Një ditë as ëndrra
s'do të ketë pushim
e do të ngasë më larg se ç'të thotë shikimi:
Oqean i Kuq i vetmisë
pas cilit qiell je?

## TAKIMI

Më pyeti si jeton
e s'më pyeti pse.
Dorën ma shtrëngoi
jo sa të dhembë.

Kaherë s'të kam parë
më tha e shkoi.
E s'më pyeti prej kur
nuk e ëndërroj.

Më në fund pse të pyeste
as unë s'e pyeta.

## „MIKU”

Natyrisht ti më çmon
kaherë e di

Dhe fjalë të bukura
do të thuash ose do të shkruash

— për mua të vdekurin

## SHPËTIMI

Nëse është lulja e venitur lule e kujtimit
nëse ura zbret deri te valët e përroit
dhe nuk e prek bregun

Nëse kthehesh dhe burimin s'e gjen më
sepse të thërret vendi ku derdhet lumi
Nëse thua shok
e dorën e ke të ftohtë
si thika
Nëse mbrëmja nuk e dallon në agim
pikturoje malbrezin në trajtën e pamjes
që di për veten
mbuloje të tërën me fjalën tënde.

## KREJT ÇKA KAM

Shpirti im
po e njoh vetëm zërin tënd
andaj në mua
dita ndahet nga dita.
I besoj poezisë, varfëria ime
drita ime dhe dritë
atyre që synojnë dritën.
Këtu është historia ime,
fjala ime.

## FJALËT

Kam kërkuar fjalë që në mes veti flasin
kam kërkuar fjalë që përshpërisin
ende fjalë kërkoj
në krah të një gjinkalle
në dridhjet e barit
në një ditë me erë
në vezullimin e një ylli
në fund të dashurisë
në fund të dhembjes.
Në fund të dhembjes;
fjala e vërtetë e njeriut.

## DHE S'KA TË IKUR

Me qetësi në kraharor
këto fjalë dhe unë
ky det këto male
farkojmë dashurinë dhe rritemi
dhe s'ka të ikur.
E parandjemë lumturinë
dhe mbetemi të pikëlluar pa masë;
qetësia, unë dhe fjalët e pathëna.

## DHE ASHTU NJË DITË TË BUKUR

Dhe ashtu një ditë të bukur
unë, që kam mundur të vdes në majën më të lartë të botës,
vërejta fluturën mahnitëse
ngjyrë-rëre ngjyrë-deti.
Dhe ashtu një ditë të bukur
unë që kam mundur të jetoj duke arsyetuar praninë e vdekjes
nga drita e vetëtimës u verbova.
Ndoshta ky ishte shpëtim,
ndoshta dëshirë për të fjetur.

Romantikët e vjetër që ende më kërkojnë do të më gjejnë:
liqe në det
rreze në pyll.

## DAORSON

Kam shkelur mileniume.
Do të kalojnë mileniumet.

Po kah do të shkojë
pluhuri ynë njerëzor?

Do të isha i lumtur me një varg në gur.

## SHËNIM PËR AUTORIN

Giacomo Scotti (Gjakomo Skoti) është pa dyshim krijuesi më i shquar i letërsisë që krijohet në gjuhën italiane në Jugosllavi.

U lind në fshatin Savian, afër Napolit, më 1 XII. 1928, kurse nga viti 1947 jeton dhe punon në Rijekë.

Shkruan poezi dhe prozë. Ka botuar një numër të madh përmbledhjesh, si në italisht, ashtu edhe në serbokroatisht, në mesin e të cilave po përmendim: *Brigjet e qetësisë* (1965), *Qënësore është dashuria* (1969) *Deti i rimuar* (1964), *Përralla pa fund* (1965, *Të jetosh, megjithatë* (1974).

Gjakomo Skoti është njëri nga përkthyesit dhe prezentuesit më të njohur të letërsisë jugosllave si dhe letërsisë shqipe në italishte. Është koautor i panoramës së poezisë shqipe në Jugosllavi *Fjalë të rilindura — Parole rinate,* (Rilindjes, Prishtinë 1970), në bashkëpunim me poetin Ali Podrimlja, po ashtu dhe i *Panoramës së poezisë shqipe në Jugosllavi* (La Battana, Rijeka, 1978).

Kritika, Skotin e ka cilësuar si poet të zemrës (D. Rexhepi), poet të metaforës (Z. Joviq) dhe të vargut të lirë e befasues (R. Nikoliq).

Ky është prezentimi i tij i parë më i plot në gjuhën shqipe.

## PËRMBAJTJA

(Në kllapa gjenden inicialet e përkthyesve)





